**Gjykimi politik ndaj Grupit të Dobrosinit**

Gjykimi kundër Grupit të Dobrosinit, i mbajtur tejet sekret nga Fraksioni politiko-kriminal i EULEX-it, që nga fillimi i këtij rasti, ende edhe tash shoqërohet me të njejtat probleme! Nuk ka asnjë element që më bënë të besojë që edhe fundi i këtij gjykimi do jenë i drejtë, i paanëshëm dhe meritor( siç e kërkon edhe Kodi i Procedurës Penale të Republikës së Kosovës)!

Mes dyshimeve të fuqishme, në këto seancat e fundit, që ende është duke vazhdu gjykimi politik, nga Fraksioni politiko-kriminal i EULEX-it janë:

**A.** Fabrikimi i viktimës Branisllav Markoviq nga Fraksioni politiko-kriminal i EULEX-it;
**B.** Prokurorja Najgerzo Valeria Bolici e Fraksionit politiko-kriminal të EULEX-it, hulumton dosjet e Gjykatës Themelore të Gjilanit;
**C.** Veprimi Kriminal( joligjor) i të ashtuquajturve "monitorues të gjykimit" etj

**A.** Më 18.01.2017, në Gjykatën Themelore në Gjilan mbahet seanca e parë, seanca e dytë është mbajtur më 08.02.2017. Pastaj më 6, 19,26 prill pastaj 30 dhe 31 maj dhe më sot, më 21 qershor 2017. Më 19 prill është shtyrë për shkaqe objektive( njëri nga anëtarët e Trupit gjykues kishte rast vdekjeje).


AKTVENDIM

Aprovohet propozimi për dëgjimin e dëshmitasrit – dëmtuarit Branisllav Markoviq i cili dëshmitar është propozuar me ndryhsimin e aktakuzës dhe kërkojmë nga Prokuroria e Eulexit që i njejti të sigurohet për seancën e ardshme që të marrë pjesë në gjykatë. Ne nesër do ta dërgojmë përmes Ministrisë së Drejtësisë , ndërsa dëshmitari duhet paraqiten pa dienin e Ministrisë së Drejtësisë me bashpunim juridik.

Pasi që kanë përfunduar orari i punës dhe nuk kemi kushte për të bazhduar më tutje sepse nuk kemi dëshmitar për sot atëherë trupi gjykues merr këtë

**Figure 1. Pjesë e shkëputur e procesverbalit të seancës gjyqësore në Gjykatën Themelore në Gjilan, të datës 08.02.2017**

Viktima e supozuar nga prokuroria e Fraksionit politiko-kriminal të EULEX-it, do duhej që të sjellej më 6 prill 2017. Kjo nuk ndodhi, edhe pse në vazhdimësi Prokurorja e Fraksionit politiko-kriminal të EULEX-it, tentonte ta arsyetonte mos ardhjen e tij! E njejta situatë ngjau

edhe më 19 prill 2017, që sërish Prokurorja e Fraksionit politiko-kriminal të EULEX-it, edhe pse premton që do e sjellte të ashtuquajturën viktimë, të sulmeve të Dobrosinit( Branisllav Markoviqin). Me video-link kërkoi Prokurorja e Fraksionit politiko-kriminal të EULEX-it, që të dëgjohet e ashtuquajtura viktimë Branisllav Markoviqi, për datën 30 dhe 31 maj 2017- por në asnjërën rast nuk u përmbush!

Trupi gjykues, në vazhdimësi thekson që nuk do lejojmë që të zvarritet në pafundësi procedura për shkak të të ashtuquajturit viktimë të propozuar si dëshmitarë nga Prokurorja e Fraksionit politiko-kriminal të EULEX-it! Madje shprehimisht ishte theksuar që nëse nuk sjellet më 30 a 31 maj 2017, dëshmitari Branisllav Markoviq, do hiqet!

Si datë e fundit, kur do duhej që ky i ashtuquajtur viktimë Branisllav Markoviq, të dëgjohej përmes video-linkut, ishte data 21 qershor 2017. Në seancën e sotme, nuk dëgjohet përmes video-linkut ky i ashtuquajtur viktimë! Mirëpo theksohet që për 23 qershor 2017, është gati të dëgjohet!

Siç shihet, sjellja fizike apo dëgjimi përmes video-linkut, për të ashtuquajturin viktimë Branisllav Markoviq, nga Prokurorja e Fraksionit politiko-kriminal të EULEX-it, nga: 6, 19 dhe 26 prill, 30 dhe 31 maj dhe 21 qershor 2017, zvarritet dhe shtyhen seancat!

Duke e pa, që kjo viktimë u prodhu nga Maurizio Salustro, që theksonte se gjoja më 28 qershor 2012, ishte plagosur në rastin e Sulmit mbi punktin policor dhe të xhandarmërisë në Dobrosin të komunës së Bujanovcit, e i cili vazhdimisht theksonte që do ta sjellte si dëshmitarë- por që nuk e sjolli!

Njejtë edhe tash në procesin e rigjykimit të kësaj lënde PML. 145/2014, edhe pse Gjykata Supreme e ka kthy rastin në dobi të të akuzuarve, sërish Fraksioni politiko-kriminal i EULEX-it, tenton ta instrumentalizojë gjoja që një polic i Serbisë qenka plagosur! Absolutisht një “viktima” e tillë është sajim i Fraksionit politiko-kriminal të EULEX-it, së bashku me Serbinë! Sidomos duke e pa, zvarritjet tejet të gjata, të paarsyeshme, lejimi i zvarritjeve të tilla nga trupi gjykues i Gjykatës Themelore në Gjilan, e tash së fundmi, tentimi që dëgjimi të bëhet përmes video-linkut, ngre mjegulli totale në lidhje me vërtetësinë e tij!

**B.** Prokurorja Najgerzo Valeria Bolici e Fraksionit politiko-kriminal të EULEX-it, “hulumton dhe rregullon” dosjet e Gjykatës Themelore të Gjilanit, derisa ishte koha e pushimit, saktësisht në orën 10:33! Anëtarët e Trupit Gjykues, dhe shumica e personave të tjerë që ishin palë a publik në këtë lëndë, nuk ishin në sallë! Ky rast më shërbeu për t’a kuptu sesi i rregullojnë lëndët këta prokurorë edhe në Gjykatat tona!

**C.** Veprimi Kriminal( joligjor) i të ashtuquajturve “monitorues të gjykimit”, e të cilët me theks të veçantë i kam gjurmu në vazhdimësi! Lindja e dyshimit për këta monitories ishte që nga gjykimi paraprakë, e të cilat dyshime i kisha paraqitur edhe në disa ankesa dhe shkresa të mia të lëndës. Po ashtu dyshimet edhe më shumë më janë forcuar gjatë vuajtjes së

burgimit politik, në burgjet e Republikës së Kosovës! Këto ishin shkaqet që më kanë shtyrë në gjurmimin e thelluar të tyre!

Prokurorët e Fraksionit politiko-kriminal të EULEX-it, në vazhdimësi, kanë treguar raporte më shumë sesa zyrtare me këta të vetëquajtur "monitories gjykimesh", duke treguar qartë që i takojnë të njejtit Fraksion politiko-kriminal si brenda dhe jashtë EULEX-it, si:

1. me zyrtarin për të Drejtat e Njeriut në EULEX;
   Prokurorja Najgerzo Valeria Bolici, e Fraksionit politiko-kriminal të EULEX-it, që zëvendësoi prokurorin Tomas Meskauskas i po të njejtit Fraksion politiko-kriminal të EULEX-it, duket qartazi që është në të njejtën bandë politiko-kriminale! Madje më 21 qershor 2017, ora 09:58-10:08, për fat të mirë më është dhuruar një foto, ku shihet kjo prokurore me zyrtaren për të Drejtat e Njeriut në EULEX dhe përkthyesin e saj!



**Figure 2: Nga e majta në të djathtë: Zyrtarja e Zyrës për të Drejtat e Njeriut në EULEX( me pallto të bardhë), në mes përkthyesi, në të djathtë Prokurorja e Fraksionit politiko-kriminal të EULEX-it**

2. me zyrtarin e Fondit për të Drejtën Humanitare në Kosovë, që në vazhdimësi disa herë kanë patur biseda me prokuroren Najgerzo Valeria Bolici të Fraksionit politiko-kriminal të EULEX-it por edhe me "ekspertin ligjorë" të saj!
3. me zyrtarin e OSBE-së. Prokurorja Najgerzo Valeria Bolici e Fraksionit politiko-kriminal të EULEX-it, më 31 maj 2017, ora 10:35, bisedonte me zyrtarin "shqipfolës" të OSBE-së. Ngaqë arrija që në disa çaste të dëgjoja bisedën, dhe të kuptoja sesa janë kriminalisht të lidhur mes vete banda e Fraksionit politiko-kriminal të EULEX-it!
   Për të gjitha këto, pas dorëzimit të mbrojtjes, do publikohen më në detaje!

Nga këta "monitorues gjykimi" shohë tashmë qartazi se janë vegla në shërbim të Fraksionit politiko-kriminal të EULEX-it, për të mbulu veprimet joligjore të tyre, nën arsyetimin e raporteve të Zyrës për të Drejtat e Njeriut në EULEX, raportit të Fondit për të Drejtën Humanitare në Kosovë dhe raporteve të OSBE-së! Organizatat dhe sidomos institucionet tjera që besoj të jenë më të pavarura nga Fraksioni politiko-kriminal i EULEX-it, që me kohë, janë bë jokompetente( p.sh: Avokati i Popullit, etj)!

Më: 21.06.2017



Skender Jashari i burgosur politik nga Fraksioni politiko-kriminal i EULEX-it,me porosi të Serbisë, për rastet e sulmeve kundër policisë dhe xhandarmërisë së Serbisë në Dobrosin komuna e Bujanocit.

Master drejtimi juridiko-penal dhe studime joformale ushtarake.